**Aleanca shpirtërore-fetare, politike dhe gjeostrategjike Ortodokso-otomane( Ruso-turke) edhe në ditët e sotme!**

Kohëve të fundit është gjithnjë e më mediatike aleanca ortodokso-islamike, gjegjësisht ruso-sllave me botën islame! Rrënjët e këzaj aleance që në fillim të saj, por edhe tani janë tejet prezente dhe funksionale. Gjatë periudhës së Luftës së Ftohtë, grupe terroriste, me bindje leniniste-marksiste dhe islamike, kishin mbështetjen nga Bashkimi Sovjetik, i përdorte për luftë speciale kundër botës demokratike. Mirëpo me rastin e shembjes së Bashkimit Sovjetik, grupet e tilla humbën mbështetjen financiare-logjistike. Derisa ringritja e Rusisë pas viteve 1990, tregon qartazi që ka lidhje me rritjen e terrorizmit islamik në botë, derisa ideologjia marksiste-leniniste, tashmë pranohet si e kolapsuar. Me tentimin e Rusisë për ringritje( pas shpërbërjes së BRSS), rrol vendimtarë i kanë dhënë edhe përdorimit të islamit politikë( vehabizmit dhe terrorizmit islamik), për qëllimet politike, ekspansioniste të Rusisë!



**Mozaiku Sulltan Mehmet Pushtuesi me Genadiusin!**

Derisa urrejtja-ndarja mes botës së Perëndimit( katolicizmit) me botën Lindore( Ortodoksizmin), daton që në 395 dhe me ndarjen e Kishave më 1054, humnera e tillë në vazdhimësi është thelluar( edhe përkundër përpjekjeve për ribashkim). Në mesin e botës Lindore( ortodoksëve), gjenë shprehje identifikuese që më shumë urrejnë Perëndimin( katolik), sesa islamin a çdo fe tjetër!

Aleanca është realizuar kur djali i Sulltan Muratit II, pra Sulltan Mehmet Pushtuesi, riorganizoi shtetin dhe ushtrinë osmane, me qëllim të pushtimit të Konstantinopojës, më 29 maj 1453. Sulltanët kishin pushtuar tashmë territore ballkanike dhe Atolike, por kishte mbetur ende e pamposhtur Konstantinopoja![1] Mirëpo Sulltan Mehmet Fatihu, ndërmori hapa të rëndësishëm, përmes inxhinierit Orban, ndërtoi 3 topa gjigandë, të panjohur deri në atë kohë, të njejtët do përdorë edhe kundër Arbërisë, për t'a mposhtë! Kjo armë ishte kryesorja që mposhti muret e Konstantinopojës. Me rastin e çarjes së mureve dhe mbi gjitha efektit psikologjik që shkaktonin këto armë të panjohura deri atëherë- topat gjidand( për nga kalibri dhe forca shtaërruese), u arrit mposhtja e Perandorit Konstantin XI Paleologu me 8.000 kështjellarët që e mbronin! Derisa forca osmane ishte mes 75.000-100.000 rrethues,[2] kurse më pas disa herë Kështjella e Krujës është rrethuar me numër shumë më të madh forcash( deri në 250.000), si dhe është granatuar me topat e tillë gjigand! Mbrojtësit e Konstantinopojës, po ashtu nuk pranuan vasalitet dhe mbrojtje nga Europa, ngaqë ishte tepër e theksuar edhe armiqësia sidomos kundër Vatikanit.

Më 29 maj 1453, Sulltan Mehmeti hyri në Konstantinopojë, ku Katedralën e Konstantinopojës e ktheu në Xhaminë Shën Sofisë, duke deklaru si kryeqytet të Perandorisë Osmane dhe duke konsideru veten si trashëgimtar ligjor të Perandorisë Romake.

**Pra këtu fillon më e keqja!**

**Sulltanët ishin të njohur për aplikimin e parimit "përçaj e sundo!" parim i trashëguar ngë Bizanti. Duke e pa që Kisha Ortodokse( popullata ortodokse dhe klerikët e Kishës Ortodokse ishin tejet të armiqësuar me katolikët[3] më shumë preferonin Islamin sesa Vatikanin[4]), pranoi t'i dorëzohej Sulltanit Osman, e jo të pranonte Vatikanin, e shtyri Sulltan Mehmetin që ta lejonte Kishën Ortodokse të kishte autonomi për të përfitu besnikërinë e tyre. Sulltan Mehmet Pushtuesi e vendosi Genadius Skolarius si Partiark të**

---

[1] https://www.britannica.com/event/Fall-of-Constantinople-1453
[2] Po aty.
[3] Norwich, John Julius (1997). A Short History of Byzantium. New York: Vintage Books. faqe 373.
[4] Stone, Norman (2005). "Turkey in the Russian Mirror". In Mark Erickson, Ljubica Erickson. Russia War, Peace And Diplomacy: Essays in Honour of John Erickson. Weidenfeld & Nicolson. faqe 94

**Konstantinopojës, ndryshe quhej edhe Genadiusi II apo Georgios Kourtesios Scholarios, ishte Partiarku më anti-Perëndimorë, kundërshtuesi më i madh i Bashkimit të Kishave dhe unifikues mes ortodoksëve( veçmas grekëve) dhe islamikëve( Osmanëve). Ky Patriark i përbetuar dhe mirënjohës për Autonominë e Kishës Ortodokse nën Perandorinë Osmane, do ushtroj terror mbi besimtarët katolik nën këtë Perandori, madje edhe përmes besimtarëve ortodoks! Në ndarjen e Perandorisë Osmane, sipas Mileteve, të krishterët ortodoks u quajtën "rum", në këtë periudhë u ushtru terror i vazhdueshëm kundër të katolikëve që të konvertoheshin në ortodoks! Derisa pjesa më e madhe e Ballkanit ishte e pushtuar nga Osmanët, të vetmit të Krishter Katolik, ishin Shqipëtarët!**

Më 1 qershor 1453, vetëm 3 ditë pas rënijës së Konstantinopojës, Sulltan Mehmet Pushtuesi, ia bleu rrobet fetare Genadiusit dhe zhvilloi procesionin e Patriarkut të Konstantinopojës. Sulltan Mehmet Pushtuesi, e bëri aleancën që deri më sot do vazhdoj! Pajtoi Islamin me Krishterimin Ortodoks, duke e thellu edhe më shumë ndarjen mes Krishterimit katolik me atë Ortodoks( e cila ndarje që nga 1054 në vazhdimësi u thellu)! Kjo aleancë qe më fatkeqja për Kombin Shqipëtar, i cili i vetmi në Ballkan-Gadishullin Ilirik, është identifikuar si kufiri më skajorë i Europës, gjë që bëri të gjitha rrebeshet e sulmeve pansllaviste dhe panislamiste të godisnin mbi Arbëri! E njejta ngjan edhe sot, Serbia dhe sllavët e grekët nuk targetohen nga influence Ruse dhe Islamike, sesa Tokat Shqipëtare!

Pengesa kryesore kundër shtrirjes Osmane edhe në Gadishullin Apenin-Italian por edhe në Europë, mbeti Rezistenca Shqipëtare! Derisa shekulli XV dhe XVI, njihen si shekujt kur më së shumti është zgjeruar Perandoria Osmane! **Duke u vlerësu Shqipëtarët si pengesën kryesore për zgjerim të Perandorisë Osmane, jo vetëm gjenocidi dhe lufta e kësaj Perandorie, por rrol tejet të madh luajti edhe Patrikana e Konstantinopojës në zhdukjen e Shqipëtarëve!**

Për fat të keq, edhe në kohët e sotme, ndodhemi përpara të njejtave sfida! Sot shohim bashkveprim mes ndikimit Rus dhe atij turko-islamiko-arab, në forma të ndryshme, deri edhe në formën e kërcënimit të sigurisë dhe integritetit e sovranitetit territorial të republikës së Kosovës( sidomos), por edhe të republikës së Shqipërisë!

Reagime të panumërta, nga studiues ushtarak e politik Shqipëtar dhe nga institucione ndërkombëtare të sigurisë dhe nga aleatët tonë, na është kërkuar kujdes, vigjilencë, shtim të masave të sigurisë publike, angazhim më serioz i shërbimeve inteligjente e deri shtim të buxhetit ushtarak( për Shqipërinë) dhe krijim të ushtrisë për republikën e Kosovës etj!

Më:29.04.2018



Skender Jashari  i burgosur politik nga  EULEX, për   rastet  e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë  së Serbisë në  Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është  pjesë e  marrur nga  punimi i bërë  gjatë  qëndrimit në  burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.